# إِضَاعَةُ الوَقْتِ

# Humbja e kohës nga një pikëpamje Islame

لَا تَزُولُ قَدَمَا عَبْدٍ يَوْمَ الْقِيَامَةِ حَتَّى يُسْأَلَ عَنْ عُمُرِهِ فِيمَ أَفْنَاهُ وَعَنْ عِلْمِهِ فِيمَ فَعَلَ وَعَنْ مَالِهِ مِنْ أَيْنَ اكْتَسَبَهُ وَفِيمَ أَنْفَقَهُ وَعَنْ جِسْمِهِ فِيمَ أَبْلَاهُ

***"Nuk do të lëvizin, hecin këmbët e robit në ditën e Kijametit derisa të pyetet për katër gjëra. Për jetën e tij ku e kaloi? Për rininë e tij si e kaloi? Për pasurinë e tij se si e fitoj dhe ku e shpenzoi atë? Dhe për dijen e tij se qfarë veproi, punoi me të?"***

I Dërguari i All-llahut, Muhammedi

الدعوة إلي التو حيد
Thirrja në Teuhid
www.thirrja-ne-teuhid.com

Humbja e kohës

Humbja e kohës në ditët e sotmë është bërë sëmundje që shumë njerëz janë infektuar nga kjo. Madje edhe *Muvahhidët* duke përfshirë një numër të madh të tyre që humbin kohë kotë çdo ditë. I Dërguari i All-llahut (sal-lALL-LLAHU ‘alejhi we sel-lem) ka thënë:

***“Janë dy begati që shumica e njerëzëve nuk i shfrytëzojnë; Shëndetin dhe Kohën e lirë.”*** [1]

Aktivitetet të padobishme – siq janë shfletimi në internet, kontrollimi i rrjetëve sociale dhe shikimi i videove të padobishme – marrin orë të tera në jetet e muslimanëve. Këto orë do të jenë dëshprim për muslimanët në *akhiret*.

Mu’ādh ibn Xhebeli – *radiALL-LLAHU ‘anhu* – ka thënë:

***“I Dërguari i All-llahut (sal-lALL-LLAHU ‘alejhi we sel-lem) ka thënë: ‘Njerëzit e xhennetit nuk do të dëshprohen për asgjë tjetër përveç për një orë që ka kaluar, e në të cilën nuk e kanë përmendur All-llahun.’”*** [2]

Al-Munāwī – *rahimehuLLAH* – në shpjegimin e këtij *hadithit* ka thënë:

“***’…Njerëzit e xhennetit nuk do të dëshprohen për asgjë tjetër****...’ nga ajo që u ka kaluar në dunja* ***’…përveç për një orë që ka kaluar, e në të cilën nuk e kanë përmendur All-llahun e LartëMadhëruar.’*** *Që do të thotë: Duke shpresuar për një shpërblim (prej Tij) dhe duke kërkuar afërsinë e Tij. Kjo është kur ditët e dunjasë ju paraqitën atyre dhe përmendja e All-llahut të Lartësuar në to, e pastaj do i shikojnë orët që kanë kaluar pa e përmendur Atë. Pastaj do të kaplohen nga dëshprimi, por këto dëshprime janë në Ditën e Gjykimit dhe jo në Xhennet, siq El-Hakimi dhe të tjerët pos Tij e kanë sqaruar këtë. Qëllimi i këtij konteksti është për të mësuar se për çdo lëvizje që e bëni pa e përmendur All-llahun, atëherë është kundër jush dhe jo në favorin tuaj*.” [3]

Po ashtu edhe Abū ’Amr Al-Awzā’ī – *rahimehuLLAH* – ka thënë:

“*Nuk ka asnjë orë nga orët e dunjasë e që të mos paraqiten para robit në Ditën e Gjykimit, ditë pas dite, orë pas ore. Nuk e kalon një orë atë, e që në të cilën nuk e ka përmendur All-llahun, përveç së shpirti i tij është gati të ndahet copash për shkak të dëshprimit. Atëherë si është puna kur orë pas ore, ditë pas dite [dhe natë pas nate] e kalon atë?”* [4]

Hasan el-Besri – *rahimehuLLAH* – ka thënë në një letër të cilën ia ka shkruar ‘Umar ibn ‘Abdul-‘Azīzit:

“*Po t’i ishte thënë një personit të varrosur në varrin e tij: ‘Ja dunjaja që nga fillimi e deri në fund, më të cilën do mundesh ta ndërtosh për femijët e tu, ta jetojnë një jetë të rehatshme dhe luksoze pas teje, e pastaj ju nuk do të keni për qfarë të shqetësoheni për ta. (A do të ishte kjo) më e dashur*

[1] Sahīh el-Bukhārīu
[2] Transmeton Teberānī dhe Bejhekīu – i kalsifikuar si *da’īf*
[3] Fejd el-Kadīr, faqe 390
[4] Hiljah el-Eulijā

*për juve apo një ditë në të cilën do ishe i lirë të bënit vepra për vetën tuaj?' Më të vërtetë ai do ta zgjedhte këtë (të fundit). Ai nuk do të krahasonte asgjë me atë ditë, përveç se ai do të zgjedhtë një ditë më të gjatë së kjo, duke e dëshiruar atë dhe duke e pasur mendim shumë të madh për të. Madje edhe në qoftë së do shkortohej në një orë (të vetmë) dhe nëse do ishte në gjendje të zgjidhte mes këtyre, me dyfishin e asaj qka ta kam përshkruar ty së bashku me dyfishin e saj për dikë tjetër, përveç se ai do të zgjidhte atë orën për vetën e tij përmbi dyfishin e saj (dunjasë) e që ajo të jetë për dikë tjetër. Madje edhe në qoftë së do shkurtohej në një fjalë (të vetmë) që ai do mund ta thoshtë e të shkruhej për të (si vepër e mirë), në mes të asaj qka unë ta kam përshkruar ty dhe dyfishin e asaj (dunjasë), më të vërtetë ai do zgjidhte fjalën përmbi atë. Kështu që jepe një gjykim gjatë ditës për veten tënde, shikoje orën, mbaje fjalën në një nderim të lartë dhe ruaju dëshprimit kur agonia (e vdekjës) të godet."*[5]

Të gjitha këto citate tregojnë se si besimtari, dhimbshëm do të dëshprohet për kohën e humbur në *dunja* dhe do dëshiroj që do i shpenzonte orët e tij në adhurimin e All-llahut. Muslimanët ndryshojnë në forcë dhe aftësi, por ajo që ne të gjithë jemi të aftë ta bëjm – burra dhe gra, të medhnjë dhe të vogël, të dopët dhe të fortë – është përmendja e All-llahut të Lartësuar.

Është transmetuar nën autoritetin e 'Abdullāh ibn Busr – *radiALL-LLAHU 'anhu*:

"*Së një njeri ka thënë: 'O i Dërguari i All-llahut. Më të vërtetë ligjet e Islamit janë bërë tepër shumë mua. Pra, më informo për diçka që unë mund të përmbahem.' I Dërguari i All-llahut (sal-LALL-LLAHU 'alejhi we sel-lem) tha:* ***'Mbaje gjuhën të lagur me përmendjen e All-llahut.'***"[6]

Sa për mënyrat që njerëzit e humbasin kohën e tyre kotë, atëherë kjo ndryshon nga përsoni në përson. Secili Musliman duhet t'i njoh aktivitetet në jetën e tij apo të saj që nuk i sjellin fare dobi – as ne *dunja* dhe as ne *akhiret* – dhe ta provoj të zvogëloj kohën e shpenzuar në këto gjëra të padobishme, sa më shumë që të jetë e mundur.

Ibn el-Xheuzi – *rahimehuLLAH* – ka thënë:

"*E lusim All-llahun që të na tregoj se sa e nderuar është koha e kësaj jetë, dhe e Lusim All-llahun që të na jep sukses të përfitojmë nga kjo. Më të vërtetë unë kam parë shumë njerëz që nuk e dinë së qfarë kuptimi ka jeta. Midis tyre është ai të cilit All-llahu e ka liruar për kërkimin e fitimit për shkak të pasurisë së madhe, ai ulët në market shumicën e ditës dhe i shikon njerëzit, e sa shumë gjera të dëmshme dhe të keqija e parakalojnë atë aty. Disa prej tyre luajnë shah, e disa prej tyre humbin kohën duke folur shumë për sundimtarët, për rritjen e çmimëve dhe zbritjen e tyre, dhe gjëra të tjera pos këtyre. Kështu unë e mësova që All-llahu nuk e bën gjithkënd të vetëdijshëm se sa e nderuar është koha dhe të ditur për vlerën e kohës së mirë, përveç atij të cilin Ai i ka dhënë sukses dhe e ka frymëzuar për të përfituar prej saj.*

[5] Hiljah el-Eulijā
[6] Sunen et-Tirmidhī

﴿ وَمَا يُلَقَّاهَا إِلَّا ذُو حَظٍّ عَظِيمٍ ﴾

"…**dhe askujt nuk i dhurohet kjo përveç atij që do të gëzojë pjesë të madhe (në gazmendin e Jetës së Pastajme në Kopshtet e Begatë të Xhennetit, ndërsa në këtë jetë do të cilësohet me sjellje të lartë).**" (Kur'an, 41. Fusilet: 35)"[7]

Ka dy gjëra që duhet t'i kushtojmë vëmendje në këtë citat:

1) Që njerëzit ndryshojnë në atë mënyrë sa që humbin kohë. Siq Ibn el-Xheuzi – *rahimahuLLAH* – e ceku; disa ulën në market, disa luajnë shah, disa flasin shumë për gjëra të parëndësishme etj. Kështu që është mirë për besimtarin/en ta njeh llojin e humbjes së kohës dhe ta eliminoi atë sa më shumë që të jetë e mundur.
2) Lidhur më fjalët e tij për atë njeriun që ulej në market shumicën e ditës; '…*sa shumë gjera të dëmshme dhe të keqija e parakalojnë atë aty…'* Ne e krahasojmë këtë me personin i cili shpenzon shumë kohë duke i shikuar lajmët, rrjetet sociale apo videot me përmbajtje të parëndësishme. Sa e dëmshme dhe e keqe është ai apo ajo që nuk duhet zbuluar ndaj – edhe pse qëllimi nuk është që të shikojnë ose të dëgjojnë gjëra të ndaluara, sikur shikimi në *auretin* e njerëzëve apo dëgjimi i muzikës. Nëse ky rast ndodh atëherë nuk është me humbje kohë, por humbje kohë kombinim më kryerjen e *haramëve*.

Ibn el-Xheuzi – *rahimahuLLAH* – po ashtu ka thënë:

*"'Uthmān Al-Bāqilānī gjithmonë ka bërë dhikër (e ka përmendur All-llahun) dhe ka thënë: 'Më të vërtetë në kohën kur jam duke u ushqyer ndjehem si shpirti im është gati për të dalë (prej trupit tim) për shkak të qenit i zënë dhe mos ushqimit me përmendjen (e All-llahut).'*

*Disa prej selefëve do ti këshillonin shokët e tyre, duke i'u thënë: 'Kur largoheni nga ne atëherë ndahuni veç e veç sepse kur ju jeni bashkë do flisni[8] e ndoshta ndonjëri prej jush gjatë rrugës së tij do ta lexon Kur'anin."*

*Dhe dije që koha është aq shumë e nderuar saqe ju nuk duhet ta humbisni as edhe një moment të saj. Më të vërtetë është transmetuar në Sahihun prej të Dërguarit të All-llahut (sal-LALL-LLAHU 'alejhi we sel-lem) që ka thënë:*

***"Ai i cili thotë: 'SubhānAllāh Al-'Adhīm we Bihamdihi' për të do të mbjellët një pemë në Xhennet."***

*Pra, sa shumë orë që humbë njeriu ku në to e kalojnë shpërblime shumë të medha. Këto ditë, orë janë si një arë, dhe ajo është sikur ti thuhej njeriut: Çdo herë që ti e mbjellë një farë, atëherë ne do t'i bëjm ato më mijëra të dalin për ty. Pas gjithë këtyre a është e mundur për personin e mençur të ndalojë se mbjelluri dhe të bëhet i ngadalshem (në korrjen e shpërblimëve)?"*[9]

---

7 Sāid Al-Khātir
8 Do flisni ndërmjet veti dhe nuk do ta shfrytezoni kohën për të bërë vepra të mira. (Shenim i perkthyesit)
9 Sāid Al-Khātir

Të duhen vetë dy sekonda për ta thënë këtë e cila do t'ia garantojë besimtarit një pemë në Xhennet.

***"SubhānAllāh Al-'Adhīm we Bihamdihi"***

Megjithatë, shumë njerëz e braktisin këtë – dhe i braktisin shumë llojë të ndryshme të dhikrit që përmbajnë shpërblim shumë të medha dhe që sjellin dobi si në *dunja* ashtu edhe në *akhiret* – përdërisa ata kalojnë orë të tëra në gjëra që nuk u sjellin përfitime atyre në asgjë.

Besimtari duhët të jetë i inkurajuar që ta zvogëloj kohën e tij apo të saj të humbur kotë dhe të jetë i vetëdijshëm për ditën kur robërit do të qëndrojnë para Zotit të tyre, me të Lartit.

I Dërguari i All-llahut *(sal-LALL-LLAHU 'alejhi we sel-lem)* ka thënë:

***"Nuk do të lëvizin, hecin këmbët e robit në ditën e Kijametit derisa të pyetet për katër gjëra. Për jetën e tij ku e kaloi? Për rininë e tij si e kaloi? Për pasurinë e tij se si e fitoj dhe ku e shpenzoi atë? Dhe për dijen e tij se qfarë veproi, punoi me të?"***[10]

Pra, le të jenë orët e kesaj jete në favorin tënd në Ditën e Gjykimit e jo kundër teje. Pra ushtroje shpirtin tënd që të gjejë kënaqësi në përmendjen e All-llahut në vendin e të gjetjes kënaqësi në ato gjëra që nuk sjellin fare dobi.

Ibn el-Kajjimi transmeton se Imam Shafi'iu – *rahimehuLLAH* – ka thënë:

"*Jam shoqëruar më sufitë dhe nuk kam përfituar asgjë nga ata përveç dy fjalëve. I kam dëgjuar duke thënë: Koha është shpatë, ose do ta thesh ti atë ose ajo do të të thej ty dhe shpirtin tënd nëse nuk e angazhon më të vërtetën atëherë ai do të angazhoj ty më të kotën.*"[11]

dhe i terë falënderimi i takon All-llahut, Zotit të botrave.

Paqja dhe shpëtimi i All-llahut qofshin mbi të Dërguarin e All-llahut, Muhammedin *(sal-LALL-LLAHU 'alejhi we sel-lem)*, mbi familjen e tij, mbi shokët e tij besnik dhe mbi gjithë ata që e ndjekun udhëzimin e tij deri në Diten e Gjykimit.

*Përktheu: Ahmed Abu Esed*

www.Thirrja-ne-Teuhid.com – www.t.me/ThirrjaneTeuhid

10 Transmeton ibn Hibbāni dhe Tirmidhiu
11 Medārixh es-Sālikīn